# Çfarë shpërblimi kanë bashkëshortët që trajtojnë njëri-tjetrin me mirësi?




[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

***Pyetja:*** Çfarë shpërblimi ka te Allahu gruaja fetare e cila e bën burrin e saj të lumtur. E donë, e ruan, e përkëdhel dhe sillet me të sikur të jetë fëmija i saj i vogël, me plot dashuri dhe bën çdo gjë për ta bërë të lumtur si dhe e respekton në çdo gjë. Edhe ai është shumë i lumtur me të dhe gjithmonë lutet që Allahu të jetë i kënaqur ndaj saj. Si dhe cili është shpërblimi i burrit nëse e trajton gruan e tij njësoj?

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut ...

E lusim Allahun e lartësuar që t'ua zgjas afërsinë, dashurinë dhe lumturinë dhe t'i mbush shtëpitë e myslimanëve me atë që e ka begatuar shtëpinë tuaj prej shoqërimit dhe sjelljes së mirë.

Dhe të përgëzoj – motër muslimane – me përgëzime të shumta me të cilat na ka lajmëruar Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) ku ka shpjeguar shpërblimin e gruas së njëjtë me atë që e ke përshkruar:

- Abdurrahman b. Avfi (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton se Pejgamberi (lavdërimi dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Nëse gruaja falë pesë kohët e namazit, e agjëron Ramazanin, e ruan nderin e saj dhe i bindet burrit të saj, i thuhet: Hyn nga cilado derë e xhenetit që dëshiron."*[1]
- Enes b. Malik (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton se Pejgamberi (lavdërimi dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"A doni t'ju tregoj për burrat e juaj në xhenet? I thanë: Po, o i Dërguar i Allahut. Ai tha: Pejgamberi hynë në xhenet, besniku hynë në xhenet, njeriu i cili e viziton shokun e tij në anën e skajshme të vendit vetëm për hirë të Allahut, është në xhenet. A t'ju tregoj për gratë tuaja në xhenet: I thamë: Po, o i Dërguar i Allahut? Ai tha: Gruaja e afërt dhe që lind shumë, e cila kur të*

[1] E transmeton Ahmedi (1/191) dhe recenzuesit e Musnedit thonë se është: Hasen li gajrihi. Dhe Shejh Albani e ka konsideruar hasen në librin e tij: "Sahihut Tergibi vet-Terhib" me nr: 1932.

*hidhërohet apo t'i bëhet keq, apo hidhërohet burri i saj thotë: Ja kjo është dora ime mbi dorën tënde, nuk do të flej përderisa të jesh i kënaqur me mua."*[2]

- Husajn b. Mihsan (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton nga halla e tij: *"Se ajo kishte shkuar te Pejgamberi (lavdërimi dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) për një nevojë dhe pasi i ndihmoi ta kryente, i th asaj: A ke burrë? Ajo i tha: Po. Ai i tha: Si sillesh ti me të? Ajo tha: I shërbej vazhdimisht përveç nëse nuk kam mundësi ta bëj atë? Ai tha: Ke kujdes si sillesh me të sepse ai është xheneti dhe xhehnemi për ty."*[3]

Munavi në librin e tij "Fejdul kadir" 3/60 thotë: *"D.m.th. Ai është shkak i hyrjes tënde në xhenet me pëlqimin e tij ndaj teje dhe shkak i hyrjes tënde në xhehnem me hidhërimin e tij ndaj teje kështu që sillu mirë me të dhe mos e kundërshto urdhrin e tij nëse nuk është mëkat."*

Ndërsa përgëzimi i cili ka ardhur për burrin i cili e trajton gruan me mirësi ndaj gruas së tij është se Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ka dëshmuar për të se e ka imanin e plotë i cili e obligon hyrjen në xhenet dhe se ka përparësi ndaj njerëzve tjerë.

- Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton se i Dërguari i Allahut (lavdërimi dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Besimin më të plotë mes besimtarëve e ka ai që ka moralin më të mirë dhe më të mirët prej jush janë ata që janë më të mirët ndaj grave të tyre për nga morali."*[4]

*E Allahu e dinë më së miri*

---

[2] E transmeton Taberaniu në librin e tij "El Evsat" 2/206 gjithashtu është transmetuar edhe nga një grup sahabësh tjerë për këtë Shejh Albani e konsideron Hasen në librin e tij "Es Silsiletus Sahiha" me nr: 3380 dhe në "Sahihut Tergib" me nr: 1942.

[3] E transmeton Ahmedi 4/341 dhe recensuesit e "Musnedit" kanë thënë: Zinxhiri i transmetimit mund të konsiderohet hasen. E Mundhiriu thotë: Zinxhiri i transmetimit është xhejjid. Hadithin e ka konsideruar të saktë Hakimi në "Mustedrek" 6/383 dhe Albani në "Sahihut Tergib" me nr: 1933.

[4] E transmeton Tirmidhiu me nr: 1162 dhe ka thënë hadithi është: Hasen Sahih. Shejh Albani e konsideron të saktë në librin e tij "Sahihut Tirmidhi".